# ISHULLI I KËRPUDHAVE

As largohesha, as binte shi. Sikur unë e shiu po prisnim kush do ta hidhte hapin i pari. Dhe, as e bëra unë, as e bëri shiu! E bëri Timi! Sot, ai thirri të gjithë, jo vetëm banorët e ishullit, por dhe ata që ishin larguar qëkur. Doli para turmës së pafund e tha:

”Prisni, se shi do të bjerë!”

Asnjë fjalë më shumë dhe iku! Asnjë kundërshtim! Asnjë dyshim! Çile gur gojën! Si ndaj askujt tjetër në ishull, të gjithë vrapuan pas tij! Të gjithë thirrnin emrin e tij. Të gjithë bënin bé në kokën e tij! Edhe unë u mundova t'i afrohem, ta kem afër, ose të pakten ta prek qoftë edhe në sup që të ndihem edhe unë pjesë e këtij momenti hisorik! Por, ai u largua, po aq shpejt sa dhe erdhi. Edhe me kaq mbeta i kënaqur. Vendosa, përfundimisht, të qëndroj në ishull. I thashë edhe Idës. Ajo e priti disi me dyshim.

”Mendon se do të bjerë shi dhe do ketë kërpudha?”, tha Ida duke u mundur ta fshihte dyshimin.

“A e dëgjove çfarë tha?”, ia ktheva edhe unë përgjegjen me peshë të mbarë ishullit për këdoqoftë që mundohej ta vinte në dyshim fjalimin e Timit.

Nuk më ktheu përgjegje dhe m'u duk sikur nuk e hoq dyshimin.

Pazari filloi të vlonte nga njerëzia. Vraponin me tezga në krah duke i vendosur gjithandej sa as këmbën nuk mund ta vije askund. Ata që nuk kishin siguruar tezga, zinin vendet duke vendosur mbishkrimin ”e rezervuar”. Aty ku përfundonte pazari dhe fillonin megazinat, filluan të vendosnin tabelat me emrat e kompanive të reja. Rrugëve rreth e përqark ishullit zhurmonin kamionët duke reklamuar emrat e kompanive të reja të transportit. Anijet me vela, me logot e kompanive të sapokrijuara, ndalonin për pak kohë pranë portit dhe pastaj plot madhështi largoheshin deri sa humbnin prej syve për ta pëshkuar ishullin rreth e përqark. Ndërsa, para dyerve të regjistrimit të bizneseve, njerëzit vazhdonin të prisnin në radhë. Ata që regjistronin biznesin, shpallnin se kërkonin punëtorë. U mbushën shtyllat, muret, qoshet me shpallje: ”kërkojmë punëtorë”.

Të gjithë kërkonin punëtorë! Në muret e ndërtesave të larta në ishull filluan të shpalosen portrete gjigante të Timit. Portretet e tij, të posrositura, që u sollën po atë ditë, u shitën ende pa kaluar as edhe një orë duke u vendosur në çdo shtëpi në ishull. Debatet e pafundme televizive për fjalimin e Timit zgjasnin me orë të tëra. Madhështor, historik, vizionar - ishte konstatimi i të gjithëve, pa përjashtim. Shtëpitë e reklamave filluan të merrnin porositë vetëm me termin, duke mos ua dalë në krye kërkesave të shumta. Televizionet shtuan për dy të tretat kohën televizive për reklama. Por, një gjë që pak kujt i ra në sy e që askush nuk e zuri në gojë ishte që meterologët që kishin kohë të gjatë televizive nuk u dëgjuan më. Pastaj, edhe nëpër gazeta, askund nuk shkruhej për parashikimin e motit!

Mbeta pa punë!

Kisha humbur në gjithë këtë pakuptimësi që më përshkoi aq shpejt e papritur kur një burrë, i cili u prezentua si ish-banor i larguar nga ishulli para disa vitesh, më tha:

“A je banor i Ishullit të Kërpudhave?”

Ishte hera e parë që dëgjova që dikush e quajti ishullin Ishulli i Kërpudhave. Ndoshta kështu edhe quhej!

“Po”, ia ktheva.

“Unë po kërkoj shtëpi me qira”, tha burri.

Tashmë, nuk kishte mbetur shtëpi pa qiraxhi në ishull. E fundit ishte shtëpia ime! I thashë se së pari duhet ta pyesja gruan e pastaj mund të flisnim. Sa për qiraxhi as Ida nuk

kundërshtoi, por kërkoi që pagesa e qirasë të bëhej menjëherë, për një muaj. Burri që tha se quhej Dedë, jo vetëm që bëri pagesën, por mbeti tejet i kënaqur.

"Ta blejmë edhe ne një kënd në pazar me paratë e qirasë?", e pyeta Idën.

"Jo!", tha dhe nuk foli më

Duke pritur shiun erdhi taksambledhësi!

"Taksat për qiraxhi! Keni lëshuar një kat për qiraxhi dhe duhet të paguani taksat", tha dhe më lëshoi në dorë fletëpagesën. Tashti u bë edhe një taksë më shumë pos taksës për shiun, taksën për këpurdha, për tezga, për shtëpi, për parashikimin e motit... 'Shyqyr që nuk iu kujtua dikujt të nxjerrë edhe taksë për diellin a për hënën', mendova me vete, derisa po pagueja fletëpagesën.

Shi nuk ra, por Timi erdhi përsëri edhe këtë të premte dhe vazhdonte ritualin e tij me frazën e famshme "Prisni se shi do të bjerë!" Shikova qiellin, por re nuk pashë askund! U bëra gati ta pyesja se kur pritej të binte shi dhe a do të ketë kërpurdha, kur tre burra të veshur me të zeza më shtynë dhe aq sa çel e mshel sytë e pashë vetën në fund të turmës.

"Ky qenka i çmendur", tha njeri.

"Nuk jam çmendur" desha të mbrohesha, por zëri nuk më doli

Të tjerët më panë dhe heshtën. U ndieva shumë më keq se sa të më kishin shkelmuar të gjithë me radhë. Sa shumë do të doja të më qëllonin, atë çast; me çfarë të mundnin e ku të mundnin, pa mëshirë. U luta të më binte të fikët! Të mos shihja askë, të mos dëgjoja asgjë. Si nuk më shtynë të rrëzohesha, të më shkilnin, të më thyheshin brinjët, të ma shtypej koka, të më thyeheshin këmbët. Të më mbysin! Më mirë të më mbysnin se sa të më quanin "i çmendur!" Pastaj, më erdhi të bërtisja, të bërtisja aq fort sa të më shteronte zëri, të mos mund të flisja më, të më shurdhoheshin veshët.

Isha ende aty në fund të turmës e më dukej se mbeta këndej dhe turma në anën tjetër. Për një çast, gjithçka më doli dorresh! Nuk e di a iknin prej meje apo vraponin pas Timit. Ika edhe unë! Ikja prej turmës a prej vetes?!

Në shtëpi, Deda që po ikte tha: "nuk jetohet nën një kulm me një të çmendur!"

Lajmi tanimë kishte marrë dhenë! Ndërsa Ida më pa me dyshimin e fillimit dhe sikur deshi të më thoshte se kishte pasur gjithmonë një parandjenjë të keqe.

"Të ikim edhe ne", tha duke me rikujtuar dyshimin e saj.

"Ndoshta, ndoshta jo", ia ktheva.

Nuk e di a mendova ashtu, apo vetëm thashë ashtu. Gjithmonë më kanë impresionuar gjërat që kurrë nuk kanë ndodhur. Shumë-shumë tri ditë i ka çuda, pastaj harrohet. Këtë ia thashë edhe Idës. Ajo më pa dhe më tha:

"Mendon se ka gjëra që kurrë nuk kanë ndodhur dhe ti i di?"

Ida u largua, Deda iku, por nuk mbeta vetëm. Nëse dikush më kishte përcjellë apo më kishte pritur nuk e di por praninë e atij dikushi po e ndieja tashmë.

"A më ke përcjellë apo me ke pritur?!", nbase e çudita edhe atë se si po e ndieja praninë e tij edhe pse vërtet nuk pashë askë.

"As të përcolla as të kam pritur! Dola nga e vërteta ime dhe nga vegimet e mendjes sate. Duket interesante të dalësh jashtë e të komandosh brenda!", ma ktheu zëri edhe pse nuk u shfaq askund.

"Vërtet ata më konsideruan të çmendur por, unë të garantoj që nuk jam i tillë, edhe pse do të doja të isha " ia ktheva me një fare bindje gati bizare.

"Për çfarë të vërtete po flet Istref? E vërteta nuk ekziston pa mua ose e vërtetë është vetëm ajo që unë them se është e vërtetë!", tha zëri që ishte një llojë përzierje mes turmës dhe fuqisë mbi turmën.

Nuk pyeta se kush ishte dhe a ishte i vërtetë, meqë nuk po e shihja. Nuk kishte as kuptim të dyshoja në vërtetësinë e asaj që po dëgjoja, sepse unë po e dëgjoja. Që ishte një zë, ishte një zë dhe që po e dëgjoja po e dëgjoja, pra ai duhet të jetë i vërtetë ose është i vërtetë.

” Timi tha se shi do të binte; a është duke rënë shi Istref?”, tha ai që ishte zëri ose që mund të ishte zëri që po e dëgjoja.

“Jo”, ia ktheva.

“Gabim, tepër gabim!”, tha ai dhe u kthye e shikoi prapa. Pastaj turma, e cila nuk u pa prej kah doli, u turr mbi mua duke më shkelur me atë turrin prej kaut të tërbuar. Shkelnin mbi mua, shkelmonin ku mundnin për të shkaktuar dhimbje, por jo vdekje. Madje kur vunë re se mund të vdisja, më kalonin aq sa ta merrja veten, pastaj të tjerët fillonin përseri me shkelmim. E pata kërkuar vetë disa çaste më herët dhe ja ku më erdhi!

“Istref, tani a është duke rënë shi?”, tha përsëri zëri që pa fije dyshimi ishte i njëjti.

Sytë më ishin turbulluar, eshtrat sikur më ishin shkapërderdhur sa andej sa këndej dhe po mundohesha t’i mbledhja, por shiun nuk po e shihja as po e ndieja.

“Nuk po e ndiej”, ia ktheva.

”Shumë gabim, jashtëzakonisht gabim!”, tha dhe përsëri bëri me shenjë nga turma dhe turma u kthye përsëri dhe përsëri kaluan duke më shkelur aq sa më shkatonin dhimbje të padurueshme, por përseri jo aq sa për të më vrarë. Pika si të shiut mu shfaqën në sy, trupi sikur m’i ndiente pika që ndoshta ishin pika shiu!

”Tani, a po bjen shi?”, tha përseri po i njejti zë që tani nuk ka fare rëndësi a ishte i njëjti.

”Shi!”, thashë, por nuk pohova apo mohova. As zëri nuk insistoi më tutje.

Sytë vazhdonin të më shfaqnin pika shiu, trupi sikur i mblodhi eshtrat pa e ditur a ishin thyer, a ishin në gjendje për ta mbajtur mishin. Fillova t’i harroja dhimbjet, t’i kthehem të vërtetës. Ta pranoj se mendimi për të ikur ishte i gabuar dhe ngjante me të “çmendurin!” Fillova të kuptoj që dyshimi ndaj Timit ishte krejtësisht i tmerrshëm. Ata ose ai ishin shpëtimtarët e mi. U ngrita duke e mundur dhimbjen dhe fillova t’i falënderoj të gjithë me radhë dhe një nga një. Ashtu siç duhet falënderuar atë që të ka krijuar. Dëshiroja që edhe një herë të kthehet turma sepse doja ta largoja përfundimish njëherë e përgjithmon dyshimin se mos kjo ishte vetëm një ëndërr. Iu luta edhe zërit;

”Kthejeni edhe një herë turmën le të më shkelë, le të më shkelmoi për vedekje!”

Zëri qëndroi i heshtur, nuk u kthya nga turma, apo nuk i dha shenjë turma të kthehet e të më shkilte e shkelmonte.

”Jo, ne nuk jemi të interesuar të vrasim, sepse si i vdekur ti mund të krijosh një të vërtetë tjetër që nuk është jona. Ne nuk jemi të interesuar të krijojmë hero. Ti e di, heronjtë janë të vetmit që nuk janë e vërteta që ne kemi krijuar”, tha zëri.

”Heronjtë, të vdekurit!”, thashë me gjysmë zëri- ”sikur të isha edhe unë!”

”Ideja e kundërshtimit edhe kur është e papushtetshme është e rrezikshme!”, tha përsëri ai që për herë të parë nuk e konsiderova më zë.

”Po ti, a do të më vrasësh?”, pyeta mbase më shumë për kurreshtje sepse isha i sigurt se ai nuk donte që unë të bëhesha hero. Ai ishte vetë hero.

”Jo pa qenë fare i pastër nga dyshimet që ke pasur. Së pari duhet të heqim çdo dyshim që ke pasur për Timin, për të vërtetën pastaj edhe mund të të vrasim!”, tha ai.

Isha i sigurt se ai nuk do të largohej aq lehtë nga unë, ndonëse pranova se Timi kishte të drejtë, kisha gabur që kisha vënë në dyshim madhështinë e fjalimit të tij.

“Pra, a po bie shi tani Istref”, tha ai.

“Po!”, thashë pa krijuar kurrëfarë dyshimi te ai.

“A ka kërpurdha?”, tha ai

“Po!”, ia ktheva.

“Siç e sheh Istref, Timi nuk ka qenë i çmendur! Ti ke qenë i çmenduri!” tha ai.

Ai fliste! E ndieja se e kisha të pranishëm diku afër, por nuk po e shihja. Po fshihej nga unë apo isha unë që nuk po e shihja. Pastaj fillova ta krijoja portretin, pamjen dhe qëndrimin e tij. Rrafsh sikur secili banor i mundshëm i ishullit, mendova me vete, por sigurisht se po gabohesha. Në një moment, sikur e ndieva se i vinte era kërpurdha. Mbase ai ka mbledhur kërpurdha sepse ai nuk kishte dyshimet e tij për shiun sikur unë. Mbase për të ka rënë shi, kanë dalë kërpudhat, i ka mbledhur, madje mund edhe t’i ketë shitur.

”Ti, a je i vërtetë sikurse unë?” i thashë duke menduar për praninë e tij fizike sepse sa për atë që ai thoshte nuk kisha kurrfarë dyshimi.

”Po, i vërtetë, por jo si ti, sepse ti nuk je i vërtetë, Istef!”, tha ai.

Jo që binte shi, por binte aq shumë sa që rrugë e ishullit ishin kthyer në lumenj. Lundronin tezga, tabelat me logo të kompanive, peshore, arka fiskale, vela anijesh, sënduqe plastike, thasë, makina llogaritëse, por nuk pashë njerëz që varaponin për të shpëtuar ndonjë gjë! Ata kishin marrë kodrat për të shpëtuar veten e tyre. Vraponin pa kthyer kokën prapa. Edhe pleqtë e të sëmurit. Madje, shpesh ata u prinin të tjerëve. A ishin këta që më shkelën, mendova me vete kur kaluan afër meje pa më vënë re fare. Disa kishin marrë gjëra ushqimore në shpinë dhe as që e ndienin fare peshën e tyre. Ishte edhe plaku Sheqë, i cili deri para një jave kishe lënguar për muaj të tërë shtrirë në shtrat, por që tani ecte në krye të kolonës. Edhe Deda ishte atje. Kishte marrë me vete portretin e madh të Timit, të cilin, sapo kishte hyrë në shtëpinë tonë të marrë me qira, e kishte vendosur përballë derës hyrëse.

”Ata po vrapojnë për të gjetur veten e tyre në të ardhmen!”, tha ai që ose kishte qenë gjithë kohën me mua ose ende po më vëzhgonte, ndoshte ende nuk ishte bindur për ndershmërinë time ndaj së vërtetës dhe Timit.

”Po ti pse nuk shkon me ta?”, thashë, por mendjen e kisha ende te dyshimet e tij për mua.

“Sepse ata sapo ta gjejnë veten e tyre do të vijnë dhe do ta dorëzojnë te unë!” ma ktheu.

”Po kërpudha do të mbledhin dhe do të t’i dorëzojnë ty?! Mos do të thuash edhe këtë?”, thashë dhe mendova që kisha bërë mirë që nuk kisha shkuar me ta, mbase edhe për të mbledhur kërpurdha.

“Jo Istref, pasuria nuk do të thotë absolutisht asgjë. Ata që janë të pasur s’do të thotë se mund të jenë të lumtur nëse nuk janë me ne! Ndërsa, ata që janë të varfur, por janë afër nesh, shtiren si të lumtur edhe pse nuk janë të lumtur! Askush nuk është i lumtur Istref, por kjo nuk ka kurrfarë rëndësie! Aq më bën mua nëse ata janë të pasur apo të varfër. A i ke pa, të gjithë vetëm për ne flasin!! Kjo është e rëndësishme Istref! Nëse janë të pasur, mund të pasurohen edhe më shumë, nëse janë të varfër le të varfërohen edhe më shumë, kjo nuk ka fare ndonjë rëndësi. Të vërtetë janë ata të cilën presin hiç më shumë se një fjalë prej nesh, edhe pa marrë asnjë kompensim, të uritur e pa një qindarkë në xhep. Këta janë të vërtetët! Jo vetëm kaq Istref, ata, të vërtetët tanë, janë në gjendje edhe të vrasin për ne edhe të vdesin për ne. Nuk ka rëndësi a jemi gjallë apo jo, edhe kur të vdesin ata janë në gjendje të flasin se si ne ishim të papërsëritshëm! Janë në gjendje të flijohen për ne!”, tha ai.

Thashë të provoja si janë ata të vërtetët:

”Më thuaj çfarë të bëj dhe do ta bëj, por nuk dua të jem i pavërtetë në këtë ishull?”

”Jo Istref mos ke frikë ti nuk je jashtë atyre të tjerëve, askush në këtë ishull nuk është tjetër lloj sepse unë jam mendja juaj! Unë e kontrolloj mendjen tuaj! Prandaj ti nuk ke nevojë të bësh asgjë, as ata nuk ka nevojë të bëjnë asgjë sepse unë jam mendimi i tyre. A e ke vënë re Istref si i harroni të gjitha, por jo mua!”, tha ai.

“Tim, ti je?!”, gati më ra të fikët. A mund të ishte Timi ky që po fliste me mua?!

“Nuk ka rëndësi kjo Istref, rëndësi ka se ty nuk të kujtohet asgjë para meje, hiç asgjë, dhe hiç asgjë tjetër nuk do të të kujtohet pas vdekjs sime, asgjë! Pra, ty vetëm unë do të kujtohem dhe vetëm për mua do të flasësh!” tha ai që mund të ishte Timi ose ishte Timi.

Nuk kisha asnjë argument për ta vërtetuar të kundërtën. Timi kishte të drejtë! Shiu ra sepse Timi tha, këpurdhat dolën sepse Timi tha, pazaret u bënë sepse Timi tha, turma më shpëtoi nga të qenurit i çmendur sepse Timi u tha dhe… pra ajo që asnjëherë nuk ka ndodhë nuk po ndodhte ende ose nuk do të ndodhë kurrë! Mundet që Timi dëshiron të ndodhë gjithçka, pastaj askush nuk beson në atë që asnjëherë nuk ka ndodhë.

I vetmi njeri që kishte një kërpudhë në ishull isha unë. Timi ma dha. U bëra me kërpudhë por, e humba aftësinë për të qenë i vetmi njeri që i mban mend gjërat që asnjëherë nuk kanë ndodhë. Edhe për këtë Timi kishte vendosur!

Ajo që asnjëherë nuk ka ndodhë, nuk e di a do të ndodhë, a mund të ndodhë?!

A u kthye turma, ej?